# Parathënie

Lavdërimi i takon Allahut. Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje te Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona! Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush që e humb dhe atë që Allahu e lë në humbje nuk ka kush që e udhëzon. Dëshmojmë se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij.

Në këtë libërth të dobishëm, autorët e nderuar kanë përmbledhur ajete, hadithe, fjalë të dijetarëve, vargje dhe këshilla të rëndësishme që kanë të bëjnë me muajin e bekuar ramazan në veçanti dhe me çështje tjera të rëndësishme për muslimanin në përgjithësi, të cilat e ndihmojnë atë në përmirësimin dhe zhvillimin e vetes dhe e bëjnë të dobishëm për shoqërinë. Ndaj, duke marrë parasysh rëndësinë që ka ky libër, ju këshillojmë ta lexoni me vëmendje dhe t’i zbatoni në jetën tuaj të përditshme këshillat që gjenden në të.

Përkthyesi

## 1 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat. Agjërimi zgjat disa ditë, por, nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas. Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër për çdo ditë agjërimi. E, nëse ndonjëri jep më shumë se kaq, kjo është edhe më mirë për të. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini.** [Kuran, 2: 183, 184]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Kur të vijë nata e parë e muajit të Ramazanit prangosen shejtanët dhe xhinët rebelë, mbyllen portat e zjarrit dhe nuk hapet asnjëra nga to, hapen portat e Xhenetit dhe nuk mbyllet asnjëra nga to, pastaj thërret një thirrës: O ti që e do të mirën nxito, o ti që e do të keqen ndalo! Allahu liron njerëz nga zjarri, madje për çdo natë (të Ramazanit)."*[1]

[1] Këtë hadith e shënon Tirmidhiu, ndërsa Albani e cilëson si "hasen" (të mirë).

**Synimi**

Le të jetë synimi yt që të dalësh nga ky muaj me mëkate të falura dhe të shndërruara në sevape (shpërblime)!

**Shtesë**

Selefët, gjashtë muaj e lutnin Allahun ta arrinin Ramazanin dhe gjashtë të tjerë t'ua pranonte atë.

## 2 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë.** [Kuran, 2: 185]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Kur të vijë Ramazani hapen portat e Xhenetit, mbyllen portat e zjarrit dhe prangosen shejtanët."*[2]

### Lot

Këta lot i derdh për ata njerëz që nuk e njohin vlerën dhe shenjtërinë e këtij muaji të bekuar, e pritën atë si të gjithë muajt tjerë, me mëkate e mosbindje ndaj Allahut të

[2] Muttefekun alejhi.

Madhërishëm, madje ata vetëm sa u larguan edhe më shumë nga Allahu me mosbindjen e tyre, me bidatet që i shpikën, me gjynahet dhe të këqijat që i vepruan.

**Vargje**

*O njeri i hutuar, ndalu pak dhe mendo*
*Ta marrësh të keqën për të mirë, kështu mos vazhdo*
*Vërtet është çudi kur njeriu që shikon*
*Nga rruga e vërtetë kaq lehtë devijon!*

## 3 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin për Mua, (thuaju se) Unë jam afër, i përgjigjem lutjeve të lutësit, kur ai më lutet Mua. Prandaj, le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të më besojnë Mua, për të qenë në rrugë të drejtë.** [Kuran, 2:186]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Atij që e agjëron Ramazanin me besim dhe duke llogaritur në shpërblim, do t'i falen mëkatet e kaluara."*[3]

### Shkreptimë

A e dini se lutjet e agjëruesit nuk kthehen mbrapsht?!

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Tre vetëve lutjet nuk u kthehen mbrapsht: agjëruesit deri sa të bëjë iftar, prijësit të drejtë dhe atij që i është bërë zullum (padrejtësi)."*[4]

[3] Muttefekun alejhi.
[4] Këtë hadith e shënon Tirmidhiu dhe e cilëson si "hasen" (të mirë).

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, po ashtu ka thënë: *“Vërtet, agjëruesi ka një lutje në kohën e iftarit e cila nuk kthehet mbrapsht.”*[5]

**Ide**

Caktoje një kohë në të cilën do t’i bësh lutje Zotit tënd Bujar për çdo ditë të Ramazanit.

**Shtesë**

Ebu Abdullah El-Bunaxhi thoshte: “Është për t’u çuditur me njeriun që e gjen te Zotëria i vet gjënë për të cilën ka nevojë, ndërsa e kërkon atë nga robërit.”

[5] Transmeton Ebu Ja’la.

## 4 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Tani është e lejuar për ju që, gjatë netëve të agjërimit, të shkoni me bashkëshortet tuaja. Ato janë petk për ju e ju jeni petk për ato. Allahu e di mirë se ju e keni mashtruar veten (duke shkuar me gratë para se të zbriste lejimi), por Allahu e ka pranuar pendimin tuaj dhe jua ka falur gabimin. Prandaj, ju lejohet bashkimi me bashkëshortet tuaja dhe tani kërkoni atë që ka caktuar Allahu për ju.** [Kuran, 2: 187]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Ai që e ushqen një agjërues e ka shpërblimin e njëjtë me të, pa iu zvogëluar agjëruesit aspak shpërblimi."*

### Solidarësi

Dikush nga selefët është pyetur: "Përse është ligjëruar agjërimi?" Ai është përgjigjur: "Që i pasuri ta shijojë urinë e të mos e harrojë të uriturin."

Vëlla i dashur dhe motër e nderuar, sa herë ju bie ndërmend për nevojtarët?!

## Garoni për te i Gjithmëshirshmi

Haseni, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: “Allahu e bëri muajin e Ramazanin maratonë për robërit e Vet, në të cilën ata garojnë të nënshtruar ndaj Allahut për të fituar kënaqësinë e Tij. Disa njerëz garuan dhe fituan, ndërsa disa të tjerë mbetën mbrapa dhe humbën. Sa e çuditshme është puna e atij që qesh e dëfrehet në ditën kur fitojnë të devotshmit dhe humbasin dështakët.”

## 5 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Dhe hani e pini derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë (errësira e natës), pastaj plotësojeni agjërimin derisa të bjerë mbrëmja. Mos iu afroni atyre (bashkëshorteve) gjatë kohës kur mbylleni për adhurim në xhami! Këta janë kufijtë e Allahut, prandaj mos iu afroni atyre! Kështu, pra, Allahu ua shpjegon njerëzve urdhëresat e veta, që ata të ruhen nga të këqijat.** [Kuran, 2:187]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Nuk mbush i biri i Ademit enë më të keqe sesa barkun e tij. I mjaftojnë atij disa kafshata sa për ta mbajtur veten. Por, nëse e mund egoja, atëherë le ta lë një të tretën për ushqim, një të tretën për pije dhe një të tretën për frymëmarrje."*[6]

### Pikëpyetje

Nëse Ramazani është muaj i agjërimit, atëherë përse llogaritet në mesin e muajve në të cilët ka më së shumti

[6] Këtë hadith e shënon Ibn Maxhe, ndërsa Albani e cilëson si "sahih" (të shëndoshë).

harxhime? Dhe përse dalin njerëzit nga ky muaj me peshë të shtuar?

**Ide**

Bëje Ramazanin, muaj në të cilin harxhon më së paku ushqim dhe pije!

**Ndriçim**

Ka shumë familje që vdesin nga uria, që nuk kanë as një copë bukë për të ngrënë, atëherë përse vallë nuk ua japim të tillëve atë që i mban të gjallë dhe ta kursejmë veten nga gjërat që na mbysin?!

## 6 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun.** [Kuran, 33:41]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Shembulli i atij që e përmend Allahun dhe i atij që nuk e përmend Atë është sikurse shembulli i të gjallit dhe i të vdekurit."*[7]

### Thënie nga brezat e parë

Ebu Derdaja, Allahu qoftë i kënaqur me të, thoshte: "Për çdo gjë ka ngushëllim, e ngushëllimi i zemrave është dhikri (përmendja e Allahut të Lartësuar)."

### Thënie e urtë

Ibn Kajimi, Allahu e mëshiroftë, thoshte: "Zemrën e ngurtësojnë dy gjëra: pakujdesia dhe mëkatet, kurse e ngushëllojnë dy të tjera: kërkimi i faljes dhe përmendja e Allahut."

### Dobi

Dhikri (përmendja e Allahut) ka të mira të shumta, prej tyre: e përzë shejtanin, e gëzon të Gjithëmëshirshmin, i

[7] Muttefekun alejhi.

largon brengat dhe mërzinë, e tërheq gëzimin dhe lumturinë dhe shkakton dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut.

## 7 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Ata që shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, i shëmbëllejnë atij që mbjell një kokërr nga e cila dalin shtatë kallinj, ku secili kalli ka nga njëqind kokrra. Allahu ia shton (shpërblimin) edhe më tepër kujt të dëshirojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.** [Kuran, 2:187]

### Hadith

Nga ibn Abbasi, Allahu qoftë i kënaqur me të, përcillet të ketë thënë: *"I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ishte njeriu më bujar, e veçanërisht në Ramazan, kur e takonte Xhibrili e ia mësonte Kuranin. I Dërguari i Allahut ishte më bujar në mirësi sesa flladi i erës."*[8]

### Ndodhi nga brezat e parë

Ibn Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me të, kur agjëronte gjithherë hante iftar me skamnorët, madje nëse e pengonte ndonjëherë familja e tij nga ta, atë natë nuk hante ushqim!

### Shndritje

Imam Shafiu thoshte: "Kam dëshirë që njeriu ta shtojë bujarinë gjatë Ramazanit, që ta ndjekë kështu rrugën e të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin

---

[8] Muttefekun alejhi.

mbi të, dhe ngaqë njerëzit kanë nevojë të bëjnë vepra që janë në të mirën e tyre dhe gjithashtu për shkak se njerëzit janë të angazhuar me agjërim e me namaz, duke i lënë anash fitimet e dunjasë."

## 8 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Ata flinin pak natën, ndërsa në agim kërkonin falje (nga Allahu).** [Kuran, 51: 17,18]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, thoshte: *"Atij që falet në Ramazan me besim dhe duke llogaritur në shpërblim, do t'i falen mëkatet e kaluara."*[9]

### Krahasim

Në kohën e tabi'inëve këndohej sureja el-bekare në tetë rekate të teravive, po qe se imami e lexonte atë në dymbëdhjetë rekate, iu dukej se ka lexuar pak Kuran.

Gjithashtu, disa nga selefët bënin hatme (e lexonin tërë Kuranin) në namaz çdo tri net, disa të tjerë çdo shtatë net e disa të tjerë çdo dhjetë net, kurse në shumicën e xhamive tona nuk bëhet asnjë hatme.

---

[9] Muttefekun alejhi.

## 9 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Kanë shpëtuar besimtarët.** [Kuran, 2:187]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Vërtet robi e fal namazin, kurse nuk i shkruhet atij më shumë se një e dhjeta, një e nënta, një e teta, një e shtata, një e gjashta, një e pesta, një e katërta, një e treta ose gjysma e tij."*[10]

### Ndodhi nga brezat e parë

Kur binte në sexhde Rabi'ë ibn Hajthem dukej si rrobë e shtrirë, saqë edhe zogjtë qëndronin mbi të.

### Tregim

Ismail Et-Tusi thoshte: "Njëherë, derisa ishim duke e falur namazin e sabahut, me ne ishte edhe Ali ibn Fudajli, imami lexoi suren Rrahman, ku është edhe ajeti: **"Atje do të ketë virgjëresha syulur, të cilat para tyre nuk i kanë prekur as njerëz, as xhin."** (Sureja Er-Rrahman: 56). Pasi dha selam imami, e pyeta atë: "Ali, a e dëgjove ajetin që e lexoi imami?" Më tha: "Cilin?" i thashë: **"(Atje do të ketë) hyri syzeza nëpër tenda."** (Sureja Er-Rrahman: 72). Ma ktheu: "Më preokupoi ajeti 35 i kësaj sureje, të cilin

[10] Këtë hadith e shënojnë Ahmedi dhe Ebu Davudi, ndërsa Albani e cilëson si *"sahih"* (të shëndoshë).

e lexoi imami: **“Kundër jush do të dërgohen flakë zjarri dhe tunxh i shkrirë (si dënim për mohimin e dhuntive të Allahut) dhe ju nuk do të mund të mbroheni.”**”

## 10 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh.** [Kuran, 17:9]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për robin në Ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: Zoti im, unë e kam privuar atë nga ushqimi dhe epshet gjatë ditës, kështu që ma mundëso të ndërmjetësoj për të. Kurse, Kurani do të thotë: Unë e kam privuar atë nga gjumi natën, kështu që ma mundëso të ndërmjetësoj për të. Atëherë, do të ju lejohet të ndërmjetësojnë."*11

### Thënie nga brezat e parë

Kur vinte muaji i Ramazanit Zuhriu thoshte: "Vërtet, Ramazani është lexim Kurani dhe dhënie e ushqimit."

### Këshillë

Ibn Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur me të, thoshte: "Mbajtësi (hafëzi) i Kuranit duhet të shquhet natën kur njerëzit flenë, ditën kur njerëzit hanë, të dallohet me të

---

[11] Këtë hadith e shënon Ahmedi.

qarë kur njerëzit qeshin, me devotshmëri kur njerëzit zhyten në mëkate, me heshtje kur njerëzit thellohen në biseda të kota, me përulësi kur njerëzit shkujdesen dhe me pikëllim kur njerëzit gëzohen."

## 11 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t'u këshilluar me të mendarët.** [Kuran, 38:29]

### Hadith

Ebu Bekri, Allahu qoftë i kënaqur me të, i tha njëherë të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: "O i Dërguar i Allahut, ke filluar të thinjesh", kurse ai tha: *"Më kanë thinjur suret: hud, el-uakia, el-murselat, amme jetesa'elune dhe sureja idhe'sh-shemsu kuuiret."*[12]

### Thënie nga brezat e parë

Ibn Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur me të, thoshte: "Mos e recitoni Kuranin sikur të ishte poezi, as mos e lexoni atë sikur të ishte prozë, por ndaluni në çudirat e tij, tundni zemrat me të dhe mos synoni mbarimin e sures!"

### Ide

Bëje një hatme të veçantë, të cilën unë do ta quaja "hatmeja e përsiatjes", duke mos e kaluar asnjë ajet pa e mësuar diturinë dhe punën që gjendet në të! Nuk ka të keqe edhe nëse kjo hatme zgjat një vit ose edhe më shumë.

[12] Këtë hadith e shënon Tirmidhiu.

**Shndritje**

Ibn Kajimi thoshte: “Ta lexosh një ajet me përsiatje dhe duke e kuptuar është më mirë sesa ta bësh një hatme pa përsiatje dhe pa e kuptuar.”

## 12 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Me të vërtetë, Faltorja e parë e ngritur për njerëzit, është ajo në Bekkë (Mekë), e bekuar dhe udhërrëfyese për popujt. Në të ka shenja të qarta (që janë): vendi i Ibrahimit (mekami Ibrahim); (fakti që) kush hyn në të është i sigurt; ..."** [Kuran, 3:96-97]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Umreja në Ramazan është e barabartë me një haxh."* [Muttefekun alejhi] Ndërsa, në një transmetim tjetër thuhet: *"është e barabartë me një haxh së bashku me mua."* [Muslimi]

### Thesar

Prej thesareve që i arrin njeriu kur e bën umren në Ramazan është namazi në Qabe, sepse siç ka thënë i Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: *"Një namaz në Qabe është më i mirë se njëqindmijë namaze në vende tjera."*[13]

[13] Këtë hadith e shënon Ahmedi, ndërsa Mundhiriu e cilëson si "sahih" (të shëndoshë).

**Thënie nga brezat e parë**

Ibn Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur me të, thoshte: "Nuk ka vend në të cilin do të llogaritet njeriu për atë që i shkon ndërmend ta bëjë, edhe nëse nuk e bën atë, përveç Mekes." Pastaj lexoi fjalën e Allahut: **"ata që synojnë ta përdhosin (Xhaminë), me të keqe, Ne do t'i bëjmë të shijojnë dënim të dhembshëm."** [Kuran, 22:25]

## 13 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Atë Ditë keqbërësi do të hajë gishtat e duarve të veta, duke thënë: "Ah, sikur ta kisha marrë rrugën (e drejtë) me të Dërguarin! Ah, sikur të mos e kisha bërë filanin mik.** [Kuran, 25: 27, 28]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Njeriu është në fenë e mikut të vet, kështu që shikoni se me kë po shoqëroheni!"*[14]

### Thënie nga brezat e parë

Shekiku thoshte: "Shoqërohu me njerëzit siç shoqërohesh me zjarrin, përfiton nga ai, duke u ruajtur mos të të djegë."

### Poezi

*Mos e shiko personin, por atë që e shoqëron*
*Sepse çdo njeri rrugës së mikut shkon*
*Zgjidhe për shoqërim atë që është më i mirë*
*E mos shoqëro të keqin, të biesh në mynxyrë.*

[14] Këtë hadith e shënon Tirmidhiu.

**Mesazh**

El-Ahnef ibn Kajsi i shkroi një mikut të vet: "Kur ta gjesh mikun e përshtatshëm ruaje si sytë e ballit, ngase shoku i përshtatshëm është më i mirë se fëmija i papërshtatshëm, sepse Allahu i Lartësuar i tha Nuhut, paqja e Allahut qoftë mbi të, për të birin e tij: **"O Nuh, ai nuk është nga familja jote, ai ka bërë punë të keqe."** [Kuran, 11:46]"

## 14 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre.** [Kuran, 24:31]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Dy grupe të banorëve të zjarrit nuk i kam parë ende; disa njerëz me kamxhikë si bishta të lopëve, me të cilët i godasin njerëzit dhe disa gra të veshura të zhveshura, joshëse e që lakohen, kokat e tyre duken si gunga devesh. Ato nuk do të hyjnë në Xhenet e as që do ta ndiejnë aromën e tij."*[15]

### Shndritje

Të durosh duke ulur shikimin nga gjërat e ndaluara është më lehtë sesa t'i durosh pasojat e shikimit të ndaluar.

---

[15] Këtë hadith e shënon Muslimi.

## 15 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Prandaj, mësoni nga kjo, o ju largpamës!** [Kuran, 59:2]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Vërtet, Allahu shtrin dorën e Tij natën që të pendohet ai që ka bërë keq ditën dhe e shtrin dorën e Tij ditën që të pendohet ai që ka bërë keq natën, derisa të lindë dielli nga perëndimi."*[16]

### Këshillë

Vëlla dhe ti, motër! Kaloi pjesa më e madhe e këtij muaji të bekuar, cili nga ne llogariti vetveten në të dhe shpëtoi?! Cili nga ne ia diti rëndësinë këtij muaji dhe ia dha hakun?! Kush nga ne vendosi që t'i ndërtohen dhoma shumëkatëshe në Xhenet para se të mbyllen portat? Çdo muaj mund të jetë i zëvendësueshëm, përveç muajit të bekuar të Ramazanit.

---

[16] Këtë hadith e shënon Muslimi.

## 16 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju!** [Kuran, 59:18]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Nuk do të lëvizin këmbët e robit Ditën e Kijametit pa u pyetur për katër gjëra: për jetën e tij si e ka kaluar; për diturinë e tij, çfarë ka vepruar me të; për pasurinë e tij, nga e ka marrë dhe ku e ka shpenzuar dhe për trupin e tij ku e ka përdorur."*[17]

### Thënie nga brezat e parë

Haseni thoshte: "Besimtarin sa herë që e takon e gjen duke e llogaritur veten: Çfarë deshe të bësh, çfarë deshe të hash, çfarë deshe të pish... Ndërsa, të keqit i kalon jeta pa e llogaritur veten.

### Ide

Para se t'i mbyllësh sytë për të fjetur, silli ndërmend ndodhitë e ditës së sotme, analizoji punët që i ke bërë,

[17] Këtë hadith e shënon Tirmidhiu dhe e cilëson si "hasen-sahih."

çfarë ke lënë anash dhe llogarite vetveten, pastaj përmirësoji gabimet në ditën që vjen.

## 17 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe, që të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!"** [Kuran, 17:23,24]

### Hadith

*Një njeri erdhi te i Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, dhe kërkoi leje prej tij për të shkuar në xhihad, ndërsa i Dërguari e pyeti atë: "Gjallë i ke prindrit?*

*-"Po." – u përgjigj njeriu.*

*Atëherë, i Dërguari, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, tha: "Me ta bëj xhihad (jepe mundin tënd në mirësjellje ndaj tyre)."*

### Thënie nga brezat e parë

Ibn Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me të, pa një njeri që bënte tavaf rreth Qabesë, duke e mbajtur nënën e tij në shpinë. Ky njeri e pyeti atë: "O Ibn Omer, a mendon se ia kam dhënë hakun?" Ibn Omeri ia ktheu: "Jo, madje as edhe për një sëmbim që ka përjetuar gjatë lindjes sate,

mirëpo ke bërë punë të mirë, e Allahu shpërblen edhe për punë të vogla.”

**Shkëndijë**

Kush bën mirë gjen mirë! Ashtu si sillesh ndaj prindërve, do të sillen ndaj teje fëmijët tu. Shpërblimet janë sipas veprave.

## 18 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**"dhe ata që mbajnë lidhjet (familjare) që ka urdhëruar Allahu të mbahen, që kanë frikë Zotin e tyre e i frikësohen llogarisë së rëndë."** [Kuran, 13:21]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, thoshte: *"Nuk është mbajtës i lidhjeve farefisnore ai që i mban ato këmbyerazi, por ai që i lidh ato kur shkëputen."*

### Thënie nga brezat e parë

Ali ibn Husejni i tha të birit: "O bir im! Mos u shoqëro me atë që i shkëput lidhjet farefisnore, sepse, me sa e kam parë unë, ai është i mallkuar tri herë në Librin e Allahut."

### Shndritje

Ibn Ebi Hamza thoshte: "Kuptimi gjithëpërfshirës i lidhjes farefisnore është: lidhja e çdo gjëje të mirë dhe shmangia nga të këqijat aq sa është e mundur."

### Si mbahen lidhjet farefisnore

Lidhjet farefisnore mbahen nëpërmjet vizitave, ndihmës me pasuri, përgjigjes ndaj ftesave, urimeve, ngushëllimeve, ndihmesës në larjen e borxheve,

telefonatave, mesazheve telefonike dhe elektronike e kështu me radhë.

## 19 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim); silluni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët, të varfrit, fqinjët e afërt dhe të largët, me atë që keni pranë,...** [Kuran, 4:36]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Aq shumë më këshilloi Xhibrili për fqinjin saqë mendova se do t'i japë të drejtë trashëgimie."*[18]

### Paralajmërim

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Nuk ka besuar në mua njeriu që fle i ngopur, duke e ditur se fqinji i tij i afërt është i uritur."*[19]

### Shndritje

Nga Muxhahidi përcillet se familja e Abdullah ibn Omerit, Allahu qoftë i kënaqur me të, kishin therur një dele. Kur erdhi Ibn Omeri në shtëpi i pyeti ata: "A i dhuruat ndonjë pjesë nga ajo fqinjit tonë jehudi? A i dhuruat ndonjë pjesë fqinjit tonë jehudi?"[20]

---

[18] Muttefekun alejhi.
[19] Këtë hadith e shënojnë Bezzari dhe Taberaniu, senedi i tij është "hasen."
[20] Këtë e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu, ndërsa Albani e cilëson si "sahih."

## 20 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**... andaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni te Allahu e Ai do t'ju lajmërojë për çështjet, rreth të cilave kishit kundërshti.** [Kuran, 4:36]

### Hadith

Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur me të, thoshte: *"I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, kur hynte dhjetëditëshi (i tretë i Ramazanit) shtrëngonte rripin, gjallëronte natën dhe e zgjonte familjen."*[21] Ky është termi i Buhariut. Ndërsa, në transmetimin e Muslimit thuhet: *"Jepte mundin e tij gjatë dhejtëditëshit të fundit si asnjëherë tjetër."*

### Paralajmërim

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Nuk ka besuar në mua njeriu që fle i ngopur, duke e ditur se fqinji i tij i afërt është i uritur."*[22]

### Thënie nga brezat e parë

Sufjan Eth-Theuriu thoshte: "Më pëlqen që kur të hyjë dhjetëditëshi i tretë (i Ramazanit) njeriu të falet natën, të bëjë sa më shumë përpjekje dhe ta zgjojë familjen e tij që

---

[21] Muttefekun alejhi.

[22] Këtë hadith e shënojnë Bezzari dhe Taberaniu, senedi i tij është "hasen."

të falen bashkë me të, nëse kanë mundësi ta bëjnë një gjë të tillë.”

## 21 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Lartësuar thotë në Kuran:

**Ne e kemi zbritur (Kuranin) në Natën e Kadrit. E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e mirë se njëmijë muaj. Engjëjt dhe Shpirti (Xhibrili), me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë natë, me të gjitha vendimet. Paqe është ajo deri në lindjen e agimit.** [Sureja el-Kadr: 1-5]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Atij që falet në Natën e Kadrit me besim dhe duke llogaritur në shpërblim, do t'i falen mëkatet e kaluara."*[23]

### Paralajmërim

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, gjithashtu ka thënë: "Ju erdhi ky muaj, në të cilin gjendet një natë që është më e mirë se njëmijë muaj, ai që privohet nga ajo natë ai është ndaluar nga çdo e mirë, dhe pa dyshim se nga ajo pengohet vetëm ai që është vërtet i privuar."[24]

---

23 Muttefekun alejhi.
24 Këtë hadith e shënon Ibn Maxheja, kurse Mundhiriu e cilëson si hadith "sahih" (i shëndoshë).

**Ide**

Po qe se dëshiron të jesh ngadhënjimtar në Natën e Kadrit, atëherë duhet ta japësh mundin tënd në dhjetë netët e fundit dhe jo vetëm në disa prej tyre, siç veprojnë shumë njerëz të cilët bëjnë përpjekje vetëm në natën e njëzeteshtatë, meqë sipas mendimit (që e mendojmë) më të saktë Nata e Kadrit zhvendoset në dhjetë netët e fundit.

## 22 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Mos iu afroni atyre (bashkëshorteve) gjatë kohës kur mbylleni për adhurim në xhami! Këta janë kufijtë e Allahut, prandaj mos iu afroni atyre!** [Kuran, 2:187]

### Hadith

*Nga Enesi, Allahu qoftë i kënaqur me të, përcillet se i Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, bënte i'tikaf (ngujohej në xhami për adhurim) në dhjetëditëshin e tretë të Ramazanit derisa i erdhi vdekja, ndërsa pas tij bënin i'tikaf gratë e tij.'*[25]

### Thënie nga brezat e parë

Zuhriu thoshte: "Është për t'u çuditur me muslimanët, e kanë lënë i'tikafin edhe pse i Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, nuk e kishte lënë atë asnjëherë që nga ardhja e tij në Medine."

### Shkrepëtimë

Ibn Rexhebi thoshte: "I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, bënte i'tikaf në këtë dhjetëditësh, për ta zënë Natën e Kadrit, duke mos u marrë me punë tjera, në mënyrë që të vetmohej në

[25] Muttefekun alejhi.

adhurim ndaj Zotit të tij, duke e lutur dhe duke e përmendur Atë.”

## 23 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Nxitoni drejt faljes së gjynaheve nga Zoti juaj dhe Xhenetit, hapësira e të cilit është sa qiejt e Toka dhe që është përgatitur për të devotshmit, të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit.** [Kuran, 3:133,134]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Zilia është e lejuar vetëm në dy raste: Nëse një njeriu Allahu ia mëson Kuranin, ndërsa ai e lexon atë natë e ditë dhe kur e dëgjon fqinji i tij duke lexuar thotë: Ah sikur t'më jepej edhe mua ajo që i është dhënë filanit, të veproja sikurse ai. Po ashtu, nëse një njeriu Allahu i jep pasuri, ndërsa ai e harxhon atë në të vërtetën (në gjëra që e kënaqin Zotin) e ndokush thotë: Ah sikur t'më jepej edhe mua ajo që i është dhënë filanit, të veproja sikurse ai."*[26]

### Thënie nga brezat e parë

El-Haseni thoshte: "Nëse ndokush përpiqet të garojë me ty në çështjet e dunjasë, garo me të në çështjet e ahiretit."

[26] Buhariu.

## 24 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit), si dhe të falnin namazin e të jepnin zekatin. Kjo është feja e drejtë.** [El-Bejjine: 5]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Vërtet, veprat vlerësohen sipas qëllimeve dhe çdonjëri do të marrë atë që ka pasur për qëllim."*[27]

Gjithashtu, ka thënë: *"Me të vërtetë, Allahu nuk i shikon trupat e fizionomitë tuaja, por i shikon zemrat dhe veprat tuaja."*[28]

### Shkreptimë

Kur qante Ejub Es-Sahtijani thoshte: "Ah, sa flamë e vështirë, në mënyrë që të mos e kuptonin njerëzit se ai qante nga frika që kishte ndaj Allahut!"

Kurse Ibn Sirini bënte muhabet gjatë ditës dhe qeshte, mirëpo kur vinte nata fillonte të qante e të vajtonte.

---

[27] Muttefekun alejhi.

[28] Muslimi.

## 25 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Me të vërtetë, ata që dridhen nga frika e Zotit të tyre, që besojnë në shpalljet e Zotit të tyre, që nuk i shoqërojnë asgjë (në adhurim) Zotit të tyre, dhe që, kur japin atë që japin, zemrat e tyre i kanë plot frikë, ngaqë do të kthehen te Zoti i tyre, ata nxitojnë të bëjnë vepra të mira dhe për këto punë janë të parët.** [Kuran, 23:57-61]

### Hadith

Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur me të thoshte: *"E pyeta të Dërguarin e Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, për këtë ajet: "A bëhet fjalë këtu për ata që pinë alkool, bëjnë amoralitet dhe vjedhin?" Më tha: 'Jo, oj bija e Siddikut, por për ata që agjërojnë, falin namaz, japin lëmoshë dhe megjithatë kanë frikë se nuk do t'u pranohet, të këtillët garojnë në punë të mira.'"*[29]

### Thënie nga brezat e parë

Ebu Bekër, Allahu qoftë i kënaqur me të, kapte gjuhën e vet dhe thoshte: "Kjo më solli në këtë gjendje (e bënte këtë nga frika se gjuha e tij do ta sjellë në shkatërrim)."

[29] Këtë hadith e shënojnë Ahmedi dhe Tirmidhiu.

**Vargje**

*Si s'u turpërove o robi im*
*Zoti im kur të më thotë*
*Nga krijesat mëkatet i fshehe*
*E Mua më erdhe me gjynahe plot*

Vallë, si do të përgjigjesh?!

## 26 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë."** [Kuran, 23:57-61]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, thoshte: *"I tërë ummeti im do të hyjë në Xhenet, përveç atij që nuk pranon." I thanë: "E kush refuzon, o i Dërguar i Allahut"?! I Dërguari tha: "Ai që më bindet mua do të hyjë në Xhenet, ndërsa ai që më kundërshton mua, veçse ka refuzuar."*

### Thënie nga brezat e parë

Sufjan Eth-Theuriu thoshte: "Fjala nuk pranohet pa vepër, fjala dhe vepra nuk pranohen pa nijet dhe as fjala, vepra dhe nijeti nuk pranohen pa qenë në pajtim me sunetin e të Dërguarit të Allahut."

### Tregim

El-Humejdiu thoshte: "Isha në Egjipt kur imam Shafiu na tregoi një hadith të Pejgamberit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ndërsa një njeri e pyeti: "O babai i Abdullahut, a punon sipas këtij hadithi"? Atëherë imam Shafiu tha: "A mos vallë më ke parë duke dalë nga kisha, apo mos ndoshta dukem i veshur si prift?! Nëse vërtetohet

tek unë një hadith i të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, atëherë e them atë, punoj sipas tij dhe nuk tërhiqem.”

## 27 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Vërtet, ata që janë të durueshëm, do të shpërblehen pa masë.** [Kuran, 39:10]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Është e çuditshme çështja e besimtarit, e tërë puna e tij është në të mirën e tij. Nëse e godet diçka që e gëzon ai falënderon dhe kjo është mirë për të, ndërsa nëse e godet ndonjë e keqe bën durim e edhe kjo është mirë për të."*

### Trëndafili i dëlirësisë

Nga Ataja përcillet se Ibn Abbasi i ka thënë: "A ta tregoj një grua të Xhenetit"? I thashë: "Ma trego"! Më tha: "Kjo grua zezake. Ajo shkoi te Pejgamberi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, dhe i tha: "Unë e kam leukeminë dhe zbulohem, kështu që lute Allahun që t'më shërojë!" I Dërguari i Allahut i tha: *"Nëse dëshiron duro dhe do ta kesh Xhenetin, e nëse dëshiron e lus Allahun të të shërojë."* Ajo tha: "Atëherë, po duroj, mirëpo unë zbulohem, kështu që lute Allahun të mos zbulohem"! Atëherë, Pejgamberi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, u lut për të." [Muttefekun alejhi]

## 28 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë muslimanë!** [Kuran, 3:2]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Ki frikë Allahun kudo që të jesh, të keqen pasoje me një të mirë, e cila e shlyen atë, dhe me njerëzit sillu mirë!"*[30]

### Thënie nga brezat e parë

Talik Ibn Habibi thoshte: "Devotshmëri është të punosh në bindje ndaj Allahut, me dritë nga Allahu, duke shpresuar në shpërblimin e Tij, duke iu shmangur mosbindjes ndaj Tij dhe duke pasur frikë nga ndëshkimi i Tij."

---

[30] Muslimi.

## 29 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Allahu pranon vetëm prej të devotshmëve."** [Kuran, 5:27]

### Hadith

I Dërguari i Allahut, Muhammedi, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "*I dështuar qoftë ai njeri që e zë Ramazani dhe i kalon pa iu falur gjynahet!*"[31]

### Thënie nga brezat e parë

Ali ibn ebi Talibi, Allahu qoftë i kënaqur me të, në natën e fundit të Ramazanit thërriste duke thënë: "Ah, sikur ta dinim se kush është i pranuar që ta urojmë dhe kush është i privuar që ta ngushëllojmë!"

---

[31] Hadithin e shënon Tirmidhiu, kurse Albani e cilëson si hadith "sahih".

## 30 Ramazan

### Ajet Kuranor

Allahu i Madhërishëm thotë:

**Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!** [El-Hixhër: 99]

### Hadith

Dy burra nga fisi Kuda'a pranuan Islamin në kohën e të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, njëri nga ta ra shehid (dëshmor), kurse tjetri vdiq pas një viti. Talha Ibn Ubejdullahi na tha: "Një natë e pashë në ëndërr Xhenetin, e pashë atë që kishte vdekur më pas duke hyrë në Xhenet para dëshmorit. Kjo gjë më çuditi, kështu që në mëngjes i tregova për këtë të Dërguarit të Allahut. Ai, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, më tha: *"A nuk ka agjëruar ai një Ramazan më shumë sesa dëshmori, a nuk i ka falur gjashtëmijë rekate (farz) më shumë se ai dhe kaq e kaq rekate sunet?"*[32]

### Shndritje

Ende e ke mundësinë, mos e humb atë!

[32] Hadithin e shënon Ahmedi, kurse Albani e cilëson si hadith "sahih".

# Përmbajtja